# Vjedhja e argumenteve dhe fetvave tek fetvaja e Ibn Tejmijes rreth çështjes së hënës dhe llogaritjeve astronomike.

**بسم الله الرحمن الرحيم**

وَسُئِلَ شيخ الإسلام رحمه الله عن أهل مدينة رأى بعضهم هلال ذي الحجة، ولم يثبت عند حاكم المدينة، فهل لهم أن يصوموا اليوم الذي في الظاهر التاسع، وإن كان في الباطن العاشر؟

U pyet Shejhul Islam – Allahu e mëshiroftë – [**Mexhmu' El Fetaua 25/202-208**] për banorët e një qyteti ku disa prej tyre panë hënën e muajit Dhul Hixh-xheh por nuk u vërtetua tek prijësi i qytetit (ky shikim). A kanë të drejtë ata që ta agjërojnë ditën e cila në pamjen e jashtme duket se është dita e nëntë edhe pse në të vërtetë ajo mund të jetë dita e dhjetë? [(1)]

فأجاب : نعم، يصومون التاسع في الظاهر المعروف عند الجماعة، وإن كان في نفس الأمر يكون عاشراً، ولو قدر ثبوت تلك الرؤية؛ فإن في السنن عن أبي هريرة عن النبي صلى الله عليه وسلم أنه قال : "**صومكم يوم تصومون، وفطركم يوم تفطرون، وأضحاكم يوم تضحون**" أخرجه أبو داود، وابن ماجه، والترمذي وصححه . وعن عائشة رضي الله عنها أنها قالت : قال رسول الله صلى الله عليه وسلم : "**الفطر يوم يفطر الناس، والأضحى يوم يضحي الناس**" رواه الترمذي، وعلى هذا العمل عند أئمة المسلمين كلهم.

Përgjigje : Po ata kanë të drejtë ta agjërojnë ditën e nëntë sipas pamjes së jashtme që njihet nga xhemati edhe pse ajo ditë në të vërtetë mund të jetë dita e dhjetë edhe sikur të jetë i saktë ai shikim (i hënës) sepse në librat e suneneve transmetohet nga Ebu Hurejreh se profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Agjërimi juaj është kur të agjëroni, çelja juaj është ditën kur ta çelni dhe Kurban-Bajrami është kur të bëjnë kurban njerëzit** ". E transmeton Ebu Daudi, Ibn Maxheh dhe Tirmidhiu i cili edhe e ka saktësuar atë. Gjithashtu transmetohet nga Aishja radi

---

(1) Kjo është pyetja që i është drejtuar Ibn Tejmijes – Allahu e mëshiroftë – ndërsa hoxha – Allahu e faltë – tha : [*"unë për kuriozitet me qe thotë Mexhmua Fetaua 25/207 e hapa Mexhmua Fetaua, pra ky është libri, qe lala aty, 25. Thotë faqja 207. Ibnu Tejmija Zoti e mëshiroftë, është pyetur ne faqen 202, "**<u>Si i bohet kur i pari dhe udhëheqësi i myslimanëve nuk ecën me hënë por ecën me përllogaritjet astronomike</u>**?"*] Bëni krahasimin ndërmjet asaj që ka thënë në të vërtetë Ibn Tejmija dhe asaj që pretendon hoxha!!!!

Allahu anha se ka thënë : Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Çelja është ditën kur ta çelin njerëzit dhe Kurban-Bajrami është kur të bëjnë kurban njerëzit**". Transmeton Tirmidhiu. Kështu kanë vepruar të gjithë dijetarët e muslimanëve.

فإن الناس لو وقفوا بعرفة في اليوم العاشر خطأ أجزأهم الوقوف بالاتفاق، وكان ذلك اليوم يوم عرفة في حقهم، ولو وقفوا الثامن خطأ ففي الإجزاء نزاع، والأظهر صحة الوقوف أيضا وهو أحد القولين في مذهب مالك، ومذهب أحمد وغيره.

Nëse njerëzit qëndrojnë në Arafat **<u>ditën e dhjetë, gabimisht,</u>** qëndrimi i tyre është i saktë e për këtë kanë rënë dakord (dijetarët). E ajo ditë konsiderohet dita e Arafatit për ta. Nëse ata qëndrojnë **<u>ditën e tetë, gabimisht,</u>** për saktësinë e këtij qëndrimi ka kontradiktë mes dijetarëve por më e sakta është se ky qëndrim gjithashtu është i saktë. Ky është një prej dy mendimeve në medhhebin e Malikut dhe medhhebin e Ahmedit e disa të tjerëve.

قالت : عائشة رضي الله عنها : إنما عرفة اليوم الذي يعرفه الناس . وأصل ذلك أن الله سبحانه وتعالى علق الحكم بالهلال والشهر فقال تعالى **{يَسْأَلُونَكَ عَنِ الأَهِلَّةِ قُلْ هِيَ مَوَاقِيتُ لِلنَّاسِ وَالْحَجِّ}** [البقرة : 189] ، والهلال اسم لما يستهل به، أي : يعلن به، ويجهر به، فإذا طلع في السماء ولم يعرفه الناس ويستهلوا لم يكن هلالا.

Aishja radi Allahu anha ka thënë : Arafati është dita në të cilën qëndrojnë njerëzit në Arafat. Origjina e kësaj cështjeje është se Allahu i Madhëruar e ka lidhur gjykimin me hilalin dhe me muajin. Ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Të pyesin ty për (**ehil-leh**) hënën, thuaj : Ajo është kohë-përcaktuese për njerëzit dhe për haxhin**" [El Bekareh 189]. Hilal (hënë e re) është emër që tregon për shfaqjen haptazi (të hënës së re), kështu që nëse ajo del në qiell por njerëzit nuk e kanë marrë vesh dhe as nuk e kanë përhapur (lajmin e daljes së saj) ajo nuk quhet hënë e re.

وكذا الشهر مأخوذ من الشهرة، فإن لم يشتهر بين الناس لم يكن الشهر قد دخل، وإنما يغلط كثير من الناس في مثل هذه المسألة؛ لظنهم أنه إذا طلع في السماء كان تلك الليلة أول الشهر، سواء ظهر ذلك للناس واستهلوا به أو لا، وليس كذلك، بل ظهوره للناس واستهلالهم به لابد منه؛ ولهذا قال النبي صلى الله عليه وسلم : "صومكم يوم تصومون، وفطركم يوم تفطرون، وأضحاكم يوم تضحون" أي : هذا اليوم الذي تعلمون أنه وقت الصوم، والفطر، والأضحى، فإذا لم تعلموه لم يترتب عليه حكم، وصوم اليوم الذي يشك فيه : هل هو تاسع ذي الحجة ؟ أو عاشر ذي الحجة ؟ جائز بلا نزاع بين العلماء؛ لأن الأصل عدم العاشر . كما أنهم لو شكوا ليلة الثلاثين من رمضان؛ هل طلع الهلال أم لم

يطلع ؟ فإنهم يصومون ذلك اليوم المشكوك فيه باتفاق الأئمة، وإنما يوم الشك الذي رويت فيه الكراهة الشك في أول رمضان؛ لأن الأصل بقاء شعبان.

Gjithashtu edhe shehr (muaj) vjen nga fjala shuhra (që dmth bëhet i njohur), kështu që nëse muaji nuk bëhet i njohur atëherë ai nuk ka hyrë. Mirëpo shumë njerëz gabojnë në çështje të tilla sepse mendojnë se po qe se hëna del në qiell atëherë ajo natë konsiderohet fillimi i muajit e morën vesh njerëzit apo jo. Por nuk është kështu. Përkundrazi shfaqja e saj për njerëzit dhe publikimi i saj është gjë e domosdoshme. Për këtë arsye ka thënë profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Agjërimi juaj është kur të agjëroni, çelja juaj është ditën kur ta çelni dhe Kurban-Bajrami është kur të bëni kurban**" dmth : kjo ditë të cilën ju e morët vesh që është ditë agjërimi ose ditë çeljeje ose ditë kurbani e nëse nuk e merrni vesh atëherë nuk është ky gjykim. Agjërimi i ditës në të cilën ka dyshime a është dita e nëntë e Dhul Hixhes apo dita e dhjetë është i lejuar e për këtë nuk ka kontradiktë mes dijetarëve sepse origjina është që dhjeta nuk ka hyrë akoma. Sikurse njerëzit nëse dyshojnë natën e tridhjetë të Ramazanit a ka dalë hëna apo jo ata duhet ta agjërojnë atë ditë që është e dyshimtë e për këtë kanë rënë dakord dijetarët. Dita e dyshimtë për të cilën është transmetuar ndalesa (që tregon se është mekruh) është dita e dyshimtë në fillim të Ramazanit sepse origjina është që ne jemi në muajin Sha'ban.

وإنما الذي يشتبه في هذا الباب مسألتان :

إحداهما : لو رأى هلال شوال وحده، أو أخبره به جماعة يعلم صدقهم : هل يفطر أم لا ؟

والثانية : لو رأى هلال ذي الحجة، أو أخبره جماعة يعلم صدقهم : هل يكون في حقه يوم عرفة، ويوم النحر هو التاسع، والعاشر بحسب هذه الرؤية التي لم تشتهر عند الناس ؟ أو هو التاسع والعاشر الذي اشتهر عند الناس ؟

Në këtë temë ngatërrohen dy çështje :

**Çështja e parë** : Nëse dikush shikon hënën e re të Sheu-ualit i vetëm ose i tregojnë atij disa njerëz të besueshëm, a duhet ta celi apo jo?

**Çështja e dytë** : Nëse dikush shikon hënën e re të Dhul Hixh-xhes ose i tregojnë atij disa njerëz të besueshëm a mund të jetë dita e arafatit dita e nëntë dhe dita e kurbanit dita e dhjetë sipas shikimit që **nuk është bërë i njohur për njerëzit** apo dita e nëntë dhe e dhjetë konsiderohet **ajo ditë që bëhet e njohur për njerëzit**?

فأما المسألة الأولى، فالمنفرد برؤية هلال شوال لا يفطر علانية باتفاق العلماء، إلا أن يكون له عذر يبيح الفطر كمرض وسفر، وهل يفطر سراً ؟ على قولين للعلماء أصحهما لا يفطر سراً، وهو

مذهب مالك، وأحمد في المشهور في مذهبهما . وفيهما قول : إنه يفطر سراً كالمشهور في مذهب أبي حنيفة والشافعي،

**Çështja e pare** : Ai që e sheh hënën e re të Sheu-ualit i vetëm nuk duhet ta çeli haptazi e për këtë kanë rënë dakord të gjithë dijetarët përveç rastit kur ai ka ndonjë justifikim që i lejon çeljen si sëmundja apo udhëtimi. Por a mund ta çeli fshehurazi? Për këtë ekzistojnë dy mendime dijetarësh. Më i sakti është se ai nuk duhet ta çeli as fshehurazi. Ky është mendimi njohur në medhhebin e Malikut dhe Ahmedit. Por në këto dy medhhebe ekziston edhe një mendim tjetër që e lejon çeljen fshehurazi siç është mendimi i njohur i Ebu Hanifes dhe Shafiut.

وقد روى أن رجلين في زمن عمر بن الخطاب رضي الله عنه رأيا هلال شوال، فأفطر أحدهما، ولم يفطر الآخر، فلما بلغ ذلك عمر قال للذيأفطر : لولا صاحبك لأوجعتك ضرباً .

Transmetohet se dy persona në kohën e Umer Ibn Hat-tabit radi Allahu anhu e panë hënën e re të Sheu-ualit. Njëri prej tyre e çeli ndërsa tjetri nuk e çeli. Kur e mori vesh Umeri radi Allahu anhu i tha atij që e çeli : Sikur të mos ishte shoku yt (dëshmitar me ty për shikimin e hënës) do të të kisha rrahur.

والسبب في ذلك : أن الفطر يوم يفطر الناس، وهو يوم العيد، والذي صامه المنفرد برؤية الهلال ليس هو يوم العيد الذي نهى النبي صلى الله عليه وسلم عن صومه، فإنه نهى عن صوم يوم الفطر، ويوم النجروقال : "أما أحدهما فيوم فطركم من صومكم، وأما الآخر فيوم تأكلون فيه من نُسكِكم"، فالذي نهى عن صومه هو اليوم الذي يفطره المسلمون، وينسك فيه المسلمون .

Arsyeja është sepse çelja është ditën që e çelin njerëzit. Kjo është dita e festës. Ai person që e pa hënën i vetëm dhe e agjëroi këtë ditë nuk ka agjëruar në të vërtetë ditën e festës të cilën e ka ndaluar profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem të agjërohet. Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka ndaluar agjërimin e ditës së fitër-bajramit dhe ditës së kurban-bajramit, ka thënë : "**Njëra prej tyre është dita në të cilën ju çelni agjërimin tuaj ndërsa tjetra është dita në të cilën ju hani prej kurbanit tuaj**". Kështu profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ndaloi agjërimin e asaj dite në të cilën e çelin muslimanët dhe në të cilën therin kurban muslimanët.

وهذا يظهر بالمسألة الثانية، فإنه لو انفرد برؤية ذي الحجة لم يكن له أن يقف قبل الناس في اليوم الذي هو في الظاهر الثامن، وإن كان بحسب رؤيته هو التاسع، وهذا لأن في انفراد الرجل في الوقوف والذبح، من مخالفة الجماعة ما في إظهاره للفطر.

Kjo sqarohet edhe me **çështjen e dytë** . Nëse një person e sheh hënën e re te Dhul Hixh-xhes i vetëm nuk i takon atij që të qëndrojë (në arafat) para njerëzve në ditën që në pamjen e jashtme duket se është dita e tetë edhe pse sipas shikimit të tij ajo mund të jetë dita e nëntë për arsye sepse qëndrimi vetëm dhe therja e kurbanit

vetëm konsiderohet kundërshtim i xhematit njësoj si edhe kur ai e çel haptazi (ditën e 30 Ramazanit të cilën ai e konsideron bajram).

وأما صوم يوم التاسع في حق من رأى الهلال، أو أخبره ثقتان أنهما رأيا الهلال، وهو العاشر بحسب ذلك، ولم يثبت ذلك عند العامة، وهو العاشر بحسب الرؤية الخفية، فهذا يخرج على ما تقدم.

Gjithashtu agjërimi i ditës së nëntë (në pamjen e jashtme) – në lidhje me atë person që ka parë hënën ose i kanë treguar atij dy njerëz besnikë se e kanë parë atë kur kjo ditë është e dhjeta sipas shikimit por që nuk është vërtetuar tek njerëzit edhe pse mund të jetë dita dhjetë sipas shikimit të hënës së re që nuk është bërë e njohur – është siç u tregua më lart.

فمن أمره بالصوم يوم الثلاثين الذي هو بحسب الرؤية الخفية من شوال، ولم يأمره بالفطر سراً، سوغ له صوم هذا اليوم واستحبه؛ لأن هذا هو يوم عرفة، كما أن ذلك من رمضان، وهذا هو الصحيح الذي دلت عليه السنة والاعتبار .

Kështu që kush e urdhëron njeriun që ta agjërojë këtë ditë të tridhjetë e cila sipas shikimit të fshehtë (e të pa njohur për njerëzit) është prej Sheu-ualit dhe nuk e urdhëron ta çeli fshehurazi e quan të saktë agjërimin e kësaj dite dhe të pëlqyeshëm sepse kjo është dita e arafatit sikurse ajo tjetra është prej Ramazanit e ky është mendimi i saktë të cilin e tregon Sun-neti dhe analogjia.

ومن أمره بالفطر سراً لرؤيته، نهاه عن صوم هذا اليوم عند هذا القائل، كهلال شوال الذي انفرد برؤيته .

Ndërsa kush e urdhëron njeriun që ta çeli fshehurazi për shkak të shikimit të tij (të hënës) ky e ndalon që ta agjërojë këtë ditë sipas mendimit të tij siç ndodh kur flitet për hënën e re të Sheu-ualit kur dikush e sheh atë i vetëm.

فإن قيل : قد يكون الإمام الذي فوض إليه إثبات الهلال مقصرا، لرده شهادة العدول، إما لتقصيره في البحث عن عدالتهم . وإما رد شهادتهم لعداوة بينه وبينهم، أو غير ذلك من الأسباب التي ليستبشرعية، أو لاعتماده على قول المنجم الذي زعم أنه لا يرى.

قيل : ما يثبت من الحكم لا يختلف الحال فيه بين الذي يؤتم به في رؤية الهلالمجتهداً مصيباً كان أو مخطئاً أو مفرطاً، فإنه إذا لم يظهر الهلال ويشتهر بحيث يتحرى الناس فيه . وقد ثبت في الصحيح أن النبي صلى الله عليه وسلم قال في الأئمة : " يصلون لكم، فإن أصابوا فلكم ولهم، وإن أخطؤوا فلكم وعليهم " . فخطؤه وتفريطه عليه لا على المسلمين الذين لم يفرطوا ولم يخطئوا.

Nëse dikush thotë [(2)] : **<u>Mbase prijësi të cilit i është ngarkuar detyra e vërtetimit të daljes së hënës</u>** [(3)] tregohet neglizhent duke mos pranuar dëshminë e njerëzve besnikë, ose sepse nuk hulumton për të marrë vesh se janë besnikë apo jo, ose sepse e refuzon dëshminë e tyre për shkak të ndonjë armiqësie ndërmjet tij e atyre, ose për shkak se ai mbështetet tek fjala e astronomit që pretendon se hëna nuk mund të shikohet [(4)], ose për arsye të tjera të cilat nuk janë arsye të ligjshme (nga ana e Sheriatit), (atij) i thuhet : Në gjykimin që japim (në këtë rast) **nuk bëhet dallim ndërmjet vendimit të prijësit që përpiqet (për të qenë i drejtë) <u>në shikimin e hënës së re</u>** [(5)] nëse e ka qëlluar ose ka gabuar apo (vendimit të prijësit që) është treguar neglizhent (në të), **sepse hëna e re nuk është shfaqur dhe nuk është bërë e njohur – në atë formë që të kenë mundësi njerëzit ta vërtetojnë** (daljen e saj – për këtë arsye muaji ende nuk ka filluar). Është vërtetuar në hadithin që ndodhet te sahihu (i Buhariut), se Profeti alejhi salatu ue selam ka thënë për prijësit **:** "**Do t'ju prijnë ata juve në namaz dhe nëse e kryejnë në rregull shpërblimi do të jetë edhe për ju edhe për ata, por nëse gabojnë, ju do të keni shpërblimin tuaj, ndërsa ata gjynahun e tyre**". Prandaj, gabimet e prijësit të muslimanëve apo neglizhenca e tij, janë gjynahe për të dhe jo për muslimanët, të cilët nuk kanë gabuar dhe as nuk janë treguar neglizhentë".

---

[(2)] Ky është paragrafi që pretendon hoxha se është argument që tregon se lejohet të ecësh me prijësin që mbështetet tek llogaritjet astronomike.

[(3)] Dmth ky prijës vepron me shikimin e hënës edhe pse mund të ketë gabime dhe neglizhencë në vërtetimin e daljes së saj.

[(4)] Ndodh që astronomët **<u>pretendojnë se është e pamundur që të shikohet hëna</u>** në një natë të caktuar në të cilën muslimanët dalin për ta shikuar atë. Disa njerëz (gjykatësa etj) e hidhnin poshtë dëshminë e muslimanëve besnikë të cilët dëshmonin se e kanë parë hënën në këtë natë, për shkak të kësaj fjale e cila mbështetet në hamendjen e astronomëve. Për këtë dukuri është duke folur Ibn Tejmija këtu në këtë paragraf, gjë të cilën ai e ka jetuar vet dhe jo për ndjekjen e llogaritjeve astronomike totalisht pa u interesuar fare për shikimin e hënës.

[(5)] Gjithashtu këtu tregohet për prijësin që ecën me shikimin e hënës në rastin kur ai është i drejtë dhe e qëllon ose është i drejtë dhe gabon ose tregohet neglizhent në vërtetimin e dëshmisë së dëshimtarëve për shikimin e kësaj hëne. Pra flitet për dëshmi shikimi hëne dhe jo për mbështetje totale tek llogaritjet astronomike sic pretendon hoxha aty ku tha : ["*Ibnu Tejmija është pyetur për këtë çështje dhe ka thënë : "**<u>Ne qofte se qellon qe ka te pare prej te pareve te muslimaneve, qe nuk ecin me henen</u>**". Pra ky problem nuk është i ri, ka ndodh ky problem edhe ma herët. Ose thotë : "I vijnë dëshmitarët por ka inot me dëshmitarët dhe i thotë : "ja s`ta pranoj ty, do me më tregu mu ti per hënën"". Pra është, ose thotë : "**<u>Thjesht është i bind qe ecet me përllogaritjet astronomike dhe, mund te ecet edhe kështu edhe kështu</u>**". Thotë : "Ne këtë rast besimtaret e atij vendi, obligohen qe te ecin me atë qe thotë i pari i muslimaneve*"]. Fjala ***<u>përllogaritjet astronomike</u>*** nuk përmendet fare tek ky paragraf. Nga e gjeti hoxha këtë fjalë?!

ولا ريب أنه ثبت بالسنة الصحيحة واتفاق الصحابة : أنه لا يجوز الاعتماد على حساب النجوم، كما ثبت عنه في الصحيحين أنه قال : "إنا أمة أمية لا نكتب ولا نحسب، صوموا لرؤيته، وأفطروا لرؤيته".

Nuk ka dyshim se është vërtetuar në hadithet e sakta dhe rënien dakord të sahabëve se nuk lejohet mbështetja tek llogaritjet astronomike sic tregohet në hadithin e saktë që ndodhet tek Buhariu dhe Muslimi : "**Ne jemi um-met analfabet nuk shkruajmë dhe as nuk llogarisim. Agjëroni kur ta shihni atë dhe celeni kur ta shihni atë".**

والمعتمد على الحساب في الهلال، كما أنه ضال في الشريعة مبتدع في الدين، فهو مخطئ في العقل وعلم الحساب؛ فإن العلماء بالهيئة يعرفون أن الرؤية لا تنضبط بأمر حسابي، وإنما غاية الحساب منهم إذا عدل أن يعرف كم بين الهلال والشمس من درجة وقت الغروب مثلا، لكن الرؤية ليست مضبوطة بدرجات محدودة، فإنها تختلف باختلاف حدة النظر وكلاله، وارتفاع المكان الذي يتراءى فيه الهلال وانخفاضه، وباختلاف صفاء الجو وكدره . وقد يراه بعض الناس لثمان درجات، وآخر لا يراه لثنتي عشرة درجة؛ ولهذا تنازع أهل الحساب في قوس الرؤية تنازعاً مضطرباً، و أئمتهم كبطليموس لم يتكلموا في ذلك بحرف؛ لأن ذلك لا يقوم عليه دليل حسابي . وإنما يتكلم فيه بعض متأخريهم مثل كوشيار الديلمي وأمثاله لما رأوا الشريعة علقت الأحكام بالهلال، فرأوا الحساب طريقا تنضبط فيه الرؤية، وليست طريقة مستقيمة، ولا معتدلة، بل خطؤها كثير، وقد جرب، وهم يختلفون كثيراً : هل يرى أم لا يرى ؟ وسبب ذلك : أنهم ضبطوا بالحساب ما لا يعلم بالحساب، فأخطؤوا طريق الصواب،

**"Ai që bazohet tek llogaritjet në vërtetimin e daljes së hënës së re jo vetëm që konsiderohet bidatçi dhe i humbur në aspektin fetar por konsiderohet edhe i gabuar nga ana logjike dhe astronomike sepse astronomët e kanë të qartë se shikimi ose mos-shikimi (**i hënës ditën e njëzet e nëntë në darkë**) nuk mund të njihet me llogaritje astronomike. Maksimumi që mund të njohin ata me anë të llogaritjeve – nëse tregohen të drejtë – është distanca – në gradë – që mund të krijohet ndërmjet diellit dhe hënës në momentin e perëndimit të diellit. Ndërsa mundësia e shikimit të hënës nuk është e kufizuar me grada të caktuara sepse ajo ndryshon nga : 1. mprehtësia dhe dobësia e syrit 2. lartësia e vend ndodhjes së atij që përpiqet të shohë hënën 3. dhe nga pastëria e qiellit ose mos-pastërtia e tij. Disa njerëz mund ta shohin hënën në momentin kur ndërmjet saj edhe diellit janë 8 gradë, ndërsa disa të tjetë nuk mund ta shohin (**në një largësi nga dielli edhe më të madhe që është**) 12 gradë. Për këtë arsye astronomët kanë rënë në kontradiktë të luhatshme në këndin në të cilin duhet të jetë hëna që të jetë e mundur për syrin ta shohë atë. E të parët e tyre si Ptolemeu nuk kanë folur asnjë fjalë për këtë çështje sepse për të nuk mund ketë argumente algjebrike. Për këtë çështje kanë**

**folur disa astronomë që kanë ardhur më pas si Kushjar Ed-dijlemij e të tjerë si ai, të cilët kur e panë që Sheriati i ka lidhur ligjet e tij me anë të hënës menduan se llogaritjet janë mënyrë për ta njohur atë. Mënyra e llogaritjeve nuk është rrugë e drejtë dhe as mesatare përkundrazi ajo gabon shpesh e kjo është provuar. Ata (**astronomët**) bien në kontradiktë shpesh herë (**me njëri-tjetrin**) a mund të shikohet hëna apo jo. Shkak për këtë është sepse ata deshën të njohin me anë të llogaritjeve atë që nuk njihet me llogaritje dhe për këtë arsye ata kanë gabuar rrugën e drejtë**".

وقد بسطت الكلام على ذلك في غير هذا الموضع، وبينت أن ما جاء به الشرع الصحيح هو الذي يوافقه العقل الصريح، كما تكلمت على حد اليوم أيضاً وبينت أنه لا ينضبط بالحساب؛ لأن اليوم يظهر بسبب الأبخرة المتصاعدة، فمن أراد أن يأخذ حصة العشاء من حصة الفجر، إنما يصح كلامه لو كان الموجب لظهور النور وخفائه مجرد محاذاة الأفق التي تعلم بالحساب. فأما إذا كان للأبخرة في ذلك تأثير، والبخار يكون في الشتاء والأرض الرطبة أكثر مما يكون في الصيف والأرض اليابسة، وكان ذلك لا ينضبط بالحساب؛ فسدت طريقة القياس الحسابي. ولهذا توجد حصة الفجر في زمان الشتاء أطول منها في زمان الصيف، والآخذ بمجرد القياس الحسابي يشكل عليه ذلك؛ لأن حصة الفجر عنده تتبع النهار، وهذا أيضا مبسوط في موضعه، والله سبحانه أعلم، وصلى الله على محمد .

Unë e kam sqaruar këtë në një vend tjetër dhe kam sqaruar se ajo që tregohet në ligjet e sakta të sheriatit është në përputhje të plotë me llogjikën e qartë sikurse kam folur edhe për përcaktimin e kufirit të (fillimit dhe mbarimit të) ditës gjithashtu dhe kam sqaruar se kjo nuk mund të përcaktohet me llogaritje sepse dita mund të shfaqet (para ose pas momentit të paramenduar) për shkak të avujve që ngjiten lart. Kështu që kush dëshiron të masë kohë-gjatësinë e jacisë duke e krahasuar atë me sabahun do kishte të drejtë nëse drita do shfaqej dhe do fshihej vetëm për arsye të afërsisë së saj në horizont gjë e cila mund të njihet me llogaritje. Mirëpo avujt kanë ndikim në këtë cështje dhe avujt në dimër kur toka është e njomë janë më të shumta se në verë kur toka është e thatë e kjo nuk mund të përcaktohet me anë të llogaritjeve kështu që metoda e llogaritjeve nuk funksionon (këtu). Për këtë arsye koha e sabahut në dimër është më e gjatë se në verë dhe ai që përpiqet ta gjejë këtë gjë me llogaritje e shikon problematike këtë gjë sepse koha-gjatesia e agimit sipas tij është pjesë e ditës e kjo gjithashtu është sqaruar në një vend tjetër. Allahu e di më mirë. Salavatet i takojnë Muhamedit. [6].

[6] Kjo është fetvaja e plotë e Ibn Tejmijes. Unë zgjodha për të shkruar në mesazh vetëm fjalën e tij që thotë : "**Kane rene dakord sahabet se nuk lejohet për muslimanet te bazohen tek llogaritjet astronomike**". Edhe fjalën që thotë : "**Ai qe bazohet te llogaritjet (**e kalendarit**), jo vetëm qe konsiderohet bidatci dhe i humbur ne aspektin fetar por konsiderohet i gabuar nga ana logjike dhe astronomike**". Mund ta vërtetosh vet a ka ndonjë ngatërresë të Iblisit këtu apo jo. Vallë a është gënjeshtër fakti që sahabët kanë rënë dakord për këtë çështje edhe a është gënjeshtër fakti që ecja me llogaritje konsiderohet bidat dhe humbje në fe?!!

E çuditshmja me të vërtetë është se vet hoxha – Allahu e faltë – para pak vitesh e ka shkëputur të njëjtën fjalë të Ibn Tejmijes dhe e ka përdorur si argument që kalendari është bidat. Ndërsa sot këtë veprim ai e quan "telbis Iblis" Qe do te thotë (sipas tij) ne gjuhen shqipe, "**mveshja e Iblisit**".

Gjithashtu thotë : ["*Ka zgjedhur nga fjalët e Ibn Tejmijes gjys faqeje, dhe ka lene mbas dore 6 faqe e gjys. Si e ka emrin kjo ne fe? Kjo e ka emrin ne fe, me vjedh argumentet dhe fetvate si mbas epshit"*].

Ja ku është teksti i fjalë dhe fetvasë së tij të dikurshme (**09-09-2007**) : "... *Shejhul Islam, ibnu Tejmijeh, thotë:* [*"**... Ai që argumentohet në përllogaritjet jo vetëm që është i humbur në sheriat, po dhe bidatçi në fe, i gabuar në të menduar...**". Diku tjetër shprehet: **"... për këtë ka ixhma**". Kundërshtimet e para për këtë kanë lindur në qindvjeçarin e tretë. Si bëhet në ato vende ku ecet me përllogaritje "ekzakte", si p.sh.: rasti ku njerëzit në Mekë në Arafat e diku larg tyre thoshin se kalendari e ka nesër arafatin, apo si në rastin kur për të shtatin vit i bie Ramazani 29 ditësh, apo ku diku tjetër llogaria bëhet në tavolinë me minus 10 nga viti i kaluar, si të veprohet? Mendoj se nëse organet kompetente do t'i përmbaheshin medhhebit hanefi, siç pretendohet, duhet të agjëronin atëherë kur të vërtetohej se një vend islam, prej vendeve që ecin me shikim, të lajmëronin për fillimin e Ramazanit e të gjithë udhëheqësit muslimanë duhet ta bëjnë këtë që umeti të bashkohet një here unanimisht si tërësi. Megjithatë, them se nëse organet kompetente do të dilnin nga medhhebi i tyre në shafi'ij e të thoshin do ta shohim vetë, atëherë përsëri do të thoshim pa bindje : u pa elhamdulilah, nuk u pa prapë elhamdulilah, e mbyllej ky kapitull. Problemi është si të veprohet kur dilet nga ixhmai edhe më e keqja se as edhe një medhhebi, si duhet vepruar?! Përgjigjen për këtë e dha i Dërguari i Allahut (sallahu alejhi ue selem) kur u lajmëroi për një kohë dhe tha për disa udhëheqës : **"... e ata do ta vonojnë namazin nga koha e vet!" Çfarë të bëjmë, - është pyetur. Përqendrohu në përgjigje : "Faleni vetëm në kohë e pastaj faleni me ata." Le të kthehemi te pyetja :** Si duhet të veprojmë nëse jemi në dyshim për ditën e parë të ramazanit, pasi disa e fillojnë agjërimin me kalendarin e parashikuar e disa me shikimin e hënës në vendet arabe. Kalendari kalendar mbetet, qoftë i vendit tonë, qoftë i vendeve arabe, po ne duhet të ecim sipas udhëzimit të lartpërmendur. Allahu e di më së miri"*. **Ahmed Kalaja 09-09-2007** Marre nga "**Burimi i Jetes**"]. (kjo fetva tashmë është hequr nga faqja "**Burimi i Jetes**" dhe disa vëllezër e kanë marrë atë nga një forumi shqiptar (http://www.forumishqiptar.com/showthread.php?t=83940). Artikulli mban titullin "**Nëse jemi në dyshim për ditën e parë të Ramazanit**").

Tek fjalimi i tij hoxha nder te tjera tha : [*"Kjo shoqëri dhe këto njerëz qe ne kemi sot, prindërit, familjet, farefiset, janë aq te përgatitur? Qe ne ti bombardisim, me argumentet, se është bidat apo nuk është bidat puna e kalendarit, e ku di gjë unë, etj etj. Apo te themi elhamdulilah, qe këto agjërojnë"*].

Këtu ai flet për shoqërinë shqiptare të vitit 2012 ndërsa shoqëria shqiptare e vitit 2007 ishte e përgatitur për të marrë vesh me argumentet nga fjala e Ibn Tejmijes dhe Ixhmaut të Sahabëve që kalendari është bidat në fe!!!!

Së fundi më ngelet vetëm të përkujtoj veten time dhe çdokënd që e lexon këtë shkrim me porosinë e Hudhejfes radi Allahu anhu që i ka dhënë Ebu Mes'udit, ku i ka thënë : "**Humbja e vërtetë është të të duket e mirë atë që të dukej e keqe e të të duket e keqe ajo që të dukej e mirë. Ruhu prej ndryshimit (të ngjyrave) në fe sepse feja e Allahut është një**". [El Ibanetu el Kubra i Ibn Batas 1/190]. Allahu na ruajt prej ndryshimit në fe.

